KOÇO RACIN

# VJELËSIT E DUHANIT



RILINDJA
Redaksia e botimeve
Prishtinë
1978

## TATUNÇO

Mos më nam as mos të dhimbem!
Mos më thur gjerdan mallkimesh!
Jeta ime — rëndë si tuçi,
por më fort ma përvlon zemrën
kujdesi i shenjtë për popullin.

Shtëpi n'mos paça mbaruar
me dyer t'larta prej shimshiri,
shtëpi kam botën vëllazërore,
që vëllazërisht na e hap zemrën,
zemra — dera më e larta,
zemra — shtëpia më madhshtorja.

N'mos paça sjell n'shtëpi nuse
sikur drandofillja gjyle,
nuse t're të mirë, besnike —
mos më nam, as mos të dhimbem:
n'luftë madhështore shkëlqen s h o q j a ,
valon e zdrit porsi dielli!

Dhe ditët e rinisë sime
nëpër shtigje e ngushtica
plot hidhërim n'i paça derdhur —
pa shikomë njëherë në sy:
a ishe ti që këndoje
„kaçakun s'e ushqen nëna. . ."

Dhe në shtëpi në mos vdeksha,
por atje ku rënkon qielli,
ku shkreton zjarri i luftës,
dritë pastë, thuaj, shpirt'i tij —
vërtet ishte shpirt — njeri!

## LENKA

Që ditën që Lenke e re
këmishën e hollë prej liri
të paendur e la në vek,
dhe u nis me nalle n'këmbë
t'rendojë duhan t'monopolit —
fytyra iu ndërrua shumë,
vetullat iu lëshuan poshtë,
buzët i bëheshin shkrumë.

Lenkëza nuk kishte lindur
për asi duhani t'hidhur,
duhani — të verdhë helm helmi
për krahëror — lul'trendafili.

N'vuajtje kaloi vit'i parë,
vreri zemrën ia kaploi;
kaloi edhe vit'i dytë,
sëmundja gjoksin ia kafshoi.
N'vitin e tretë dheu i ftoftë
trupin Lenkës ia mbuloi.

Dhe natën kur henëz'e re
me mëndafsh varrin ia mbuloi,
atë ças një puhi e lehtë
plot dhimbje, pikëllim zë lëshoi:

Përse, vallë, përse më mbeti
e paendur këmish'e bukur?
Këmisha ishte e dhëndërisë..."

## VUAJTJET E KATUNDIT

Skaj arave, livadheve,
skaj brigjeve t'ulta,
ujt po rrjedh, ujt po bart
lotët e katundit,
vuajtjet e katundit.

Buron uji nga burimi,
fush'n pjellore e ujiti —
fush'e plleshme fruta qiti.

Mos kolera natën doli,
fryt'n e fushës krejt e mblodhi,
që hambar'i bujkut t'shkretë
pa një kokërr drithi mbet!

Rreze t'arta dielli lëshonte,
pyll i bukur po gjelbronte,
një bilbil në pyll këndonte.

Mos kështu guri gjoksin ia rëndon,
apo dhimbja eshtrat ia shtrëngon —
zemrës së katundit — që përherë lëngon!

Kush e hapi, kush e qiti
të zezën brymë që kositi
gjithë grunajet nëpër ara,

kalaveshët nëpër vreshta,
edhe drithi më s'bleron,
edhe rrushi më s'kuqrron,
dhe nga djers'e bujkut t'shkretë
s'ka dobi tash e sa vjet?

Tok'e xha Bogomillit
e ritun dhe e butë,
e gaçme për farë
me shpirt t'etshëm po pret
goditjet e të fuqishëmve
me shata të mprehtë
mbi thartusha,
mbi pelin
mbi luleshqerra!

Në punë!
Në vepër!

T'i mihim butë e butë
fushat pjellore;
që hashashi, duhani e drithërat
fisnikë të prodhojnë.

Dhe brazdave gjarpërore
ujërat t'i lëshojmë
për bimë të reja t'orizit,
për labota të blertë.

Në punë!
Në vepër!

Fusha të mbushet fruta!
T"gufojë jet'e re!
Mbi shkrumb t'thartushës, t'pelinit,
n'zjarr t'mjerimit t'flaktë!
Dej të lëshojnë
rrënjët thellë
që t'lidhen fruta plot
lartë, lartë,
lirisht,
në ajr!

E lavrojmë me pllug
tokën tonë të artë,
sa e pasur që është!
Mbi shkrumb t'thartushës, t'pelinit!
N'zjarrin e mjerimit t'flaktë!

Të ndalet, të zhduket
brenga e madhe
për jetën skamnore
të njeriut
i cili është bërë —
shtazë.

Do t'pushojë gjëm'e hidhur,
do t'shkëlqejë diell'i artë —
gjithkah, në botën mbarë
skllavëri e turpshme do t'sharrojë —
dhe jet'e re do të agojë!

Dhe lumenjt do të rrjedhin
dhe barrën do ta çojnë
në vdekje të përhershme!
Lumenjt e fuqive
të gjalla, të zgjuara
të mihësve,
t'atyre që vuajnë
të uritur,
zbathur
e zdeshur
mbi gjithë rruzullin e dheut!

Po lëshohet nat'e errët!
Po shembet shkëmbi — terr!
Dhe gjelat në fshat po këndojnë
dhe agimi po agon —
sipër shkëmbit n'gjak po lahet
edhe terrin po e pi
dita
fort
e kthjellët!

# D I T Ë T

Si gjerdanë tuçi mbi qafë,
një radhë gurësh të ftoftë — akull,
ashtu ditët e pleqërisë
janë shtrirë mbi shpinë e rëndojnë.

A janë këto dit, vërtet, dit —
T'mëdha janë vuajtjet e argatit!

N'mëngjes ngrihu sa më heret;
n'mbrëmje kthehu sa më vonë,
n'mëngjes merr me vete gëzimin,
n'mbrëmje sill pikëllim e helm —

qoftë mallkuar, e, shkreté mbet'
jet'e tillë, si jetë hajvani!

Lind njeri — e, skllav bëhu,
lind njeri — e, shtazë bëhu,
si kafshë puno ti tërë jetën
për të tjerë, për prona t'huaja.

Për pallate t'huaja t'bardha
mihi vetes varr të zi!

Vetë bart barrën më të rëndën,
Vetë hiq të zit e ullirit —
rendo radh't e ditve-plumb,
hallka rendo t'forta shumë,

zinxhir t'hekurt rendo, pra,
lidhë rreth qafës tënde, vëlla!

## BIJTË E URISË

S'kam gjë mbas shpirtit... jam bir urie:
vulën e saj mbi trupin tim nëpër botë e bart.
As sy nuk kam: shikimet mendjen ngrijnë,
e goja — shpellë klithjesh rrënqethëse.
Përbuzjen dhe përqeshjen shpërblim kam për çdo gjë
dh heshtjen amorfe të natyrës, të tokës dhe të qiellit.
Medet, pse kështu?...
Urrejtja ime është fryt i netve të pagjumë,
durimi im fsheh tmerrin e fuqisë.

## NGA FABRIKA

Rrathët e zez të tymit nga brenditë e fabrikës,
me dridhje e shushurimë nga gjitë e saj të errta —
shikimin na sakatosin me vel të pikëllimit dërmues.
Oj nën' e kësaj Dhimbje, Golgot' e ditve tona,
këtë mëngjes të ndritshëm dhe këtë ditë me diell —
n'pakthim të dhimbshëm do ta gëlltisë zjarri yt!
Për gaz ke për të lënë — një fshamë e gërç të ngrirë.
E unë, e di, do të marr në të ngrysur të ditës,
kur muzgu pi etshëm nga gota e dremitjes
në ballin tim të vrenjtur — një Dhimbje flakëruese.

# NË MBRËMJE

Gjera të vdekura jemi, maqina gjaku:
qetësia të mos prishet!
E, pse me gërç në dhimbje botën krijojmë,
dhe me gjakun tonë shuajmë etjen e gojave
që nuk u nginë kurrë —
kjo s'qenka gjë!
Vetëm mjerimi e uria qenkan mburrje për të gjithë!
Jeta jonë s'është as një krodhë buke.

Qe, nata po vjen, e trupi nga lodhja këputet,
dhe dhimbja ballin e vrenjtur na stolis
për lavd të zotit ar.
Për mjerim më të hidhur!

E nesër, kur fishkëllima e fabrikës do të derdhë
periferisë së përhime etje për gërç
dhe krijim të ri,
maqina do të rrapllojë, jeta do të buçasë
në djersë plumbi të trupave të thatë!
Të gjitha do t'i dimë!
Gërçi në dhimbjen e trupave tanë,
vaji në djersën e pikave prej plumbi
dhe vdekja me dhimbje pranë maqinës së çeliktë —
a s'qenkanë kurrgjë?
Gazin e lumturisë sonë kush e thithi?
Sepse, prapë, kur të lëshohen muzgu e terri,
me klithje, mjerimi do të na përqafojë:
trupit të thatë uri do t'i dhurojë e dhimbje,
shpresës së shterur goditje të rëndë e të shurdhët,
e zemrës njerëzore thonj të mprehtë prej bishe...

## MAQINËS SË ÇELIKTË

Ty lavde të thurim, shoku i mirë, Çelik,
ty — viganit masiv me fuqi jetëdhënëse!
Ne, varganët e skllevëve
rrugëve të përlloçura
— fëmijët e tu të përlyer —

miliona
të panumër, të paemër —
ty, shok, të thurim lavd, shoku i mirë, Çelik!

Të gjithë ne që krijojmë në gërç, me djersë
dhe vuajmë të uritur, të zdeshur, të zbathur,
dhe prore, pa pushim ëndërrojmë lumturinë,
të gjithë ne që s'kemi asnjë send tonin,
pos duarve të thata e shuplakave të zbrazta,
të huaj, të padëshiruar, t'pa plang e shtëpi,
që shesim gjakun për një krodhë buke —
ty, shok, t'lavdojmë, ty ne të besojmë!

Në fuqinë tënde kemi flamurin dhe krenarinë,
në fuqinë tënde kemi besën dhe shpresën!

Shoku i mirë! Të kemi vetëdije dhe flakë
edhe zjarr besimi të milionave nesh,
se me frymën tënde po na jep
pishtaret dhe trumbetat...
Me ty vëllezër jemi të gjithë,
të gjithë ne, të bardhët, të verdhët, të kuqtë të zinjtë
nga të dy polet
dhe përgjatë ekuatorit të rruzullit të dheut!

Sepse i gjithë rruzulli tokësor është yti —
dhe çdo gjë është jotja,
dhe të gjithë janë, shok, të tutë!
Të gjithë që mbi supa bartin fatin e zi
të skllavit të shtypur, të robit të shfrytëzuar,
të atij që e përbuzin deri në shkallë shtaze!
Të tuat janë edhe zjarret dhe gaznat e murrme
në venat e atyre që të mbyllur me rreth
kufi, parmakë të hekurt
në pranga lidhur
vuajnë e mundohen
dhe presin.

Edhe ata që duan pamje më të gjera
dhe horizonte të reja
dhe fluturim në hapësirën e Gjithësisë
në Kosmos, në Fshehtësi,

dhe që ëndërrojnë për vepër
më të guximshme se fjalët e zotit e të biblës —
edhe ata janë të tutë, shok!

Po si! Maqinat gjëmojnë, ushtojnë, rrapllojnë
në tokë, nën tokë, mbi tokë
dhe voltët, amperët, dinamo-maqinat
verbojnë me shkëlqimin e diellnave të rinj —
për lavd tëndin dhe tonin!

Shok, i miri shok!
Ardhmëria është jona mbi lëmshin tokësor
dhe tonat janë kohërat dhe hapësirat!
Ne do të vijmë me ty!
Të ndytë — vaj, të shëmtuar,
dragonj në marshim

të verbër n'urrejtje —
kahjen e drejtimin do t'i caktojmë
Kaosit, më të ndytë se ne!
Dhe toka, kohërat dhe hapësirat
dinamo-maqinat, voltët dhe amperët,
polet, ekuatori, oqeanet
me ty do të jenë tanët dhe të afërt
përgjithmonë!...

## VDEKJA E MINATORIT AUSTRIAK

Në pellgjet e nëntokës, tërë jetën kafshuar më kanë gaznat
dhe errësira
Më mbytnin ditët e rënda e të pashtekdalje të skllavërisë
mëditëse.
Bulëzë e freskët e bjeshkëve baskiase — i verdhë
u bëra, lule bodrumi
dhe puset e mykta, të lagshta dhe të errta m'i kalbën
mushkëritë.
Dhe m'shpërtheu gjaku me pështymën e bloztë dhe m'rrodhi
jargë prej gojës.

Gjaku i ngrohtë, bacile purpur të TBC-së,
gjaku që shkon si qelbi
një të kuq i zbehtë përzier me copa të kaltërta mushkërish
ujiti galeritë e lagshta të pellgjeve
dhe ngjyu me të kuq gjurmët.
Shkrinte arin e zi të përgjakur!
Arin e zi, të përgjakur me gjak-qelb që derdhej, dhe me
djersë!
Arin e zi, të përgjakur për zotërinjtë e mi të bardhë,
për kalorësit e La Mançes dhe të Spanjës — të këtij vendi
të mrekullueshëm!

E, thellë, thellë në mua shkrihej legura e rëndë e urrejtjes,
vlonte duke shkumëzuar dhe në avullin e përgjakur dridhte
ëndrrën —
dhe për çudi — po e ndiej veten s'ka më mirë, dhe
shumë jam fatbardhë, shumë . . .
N'mëngjesin e këndshëm të bjeshkëve baske derdhet kaltëri
e qiellit.
Por kallen — zjarr malet, malet e përgjakura, — mëngjes i
përgjakur po lindë.
Putra gjaksore përgjak qiellin, përgjak majet e bjeshkëve
dhe digjet gjak i ngrohtë i njeriut në tymin e barutit
e të gaznave helmues.
Dhe dridhet toka e lagshtë, përgjakur me epshin e
kanonadës.
Fishkëllimë plumbash. Krismë. Shrapnela. Granata.
Shrapnela.
Krrokasin mitralozat, Ciasin pushkët.
— Luftë. Lufta vendimtare!
Atje — Fashizmi.
Këtu — Liria.
Liria!

Por. . .! — unë rashë!
Plumb'i urrejtur i vrasësit të shitur ma shpoi krahërorin
e sëmurë.

Nga goja shpërthen fiskaja e ngrohtë dhe avullon qemi i
i gjakut në pellgje.
Përzier me qelb ai tash ujit tokën e lagshtë e të
rrëmihur —
dhe për çudi — po e ndiej veten s'ka më mirë, dhe
shumë jam fatbardhë, shumë. . .
Paj vërtet — unë rashë!
Do të vdes këtu në pellgjet e gjakut tim ngjyrë kuqe të
zbehur.
Por, çudi! — në orën e vdekjes desh çmendem nga gëzimi.
Rashë, — por jo i mbuluar me shkëmbinj e i mbytur në
metan!
Rashë — por jo nga uria, duke u zvarritur pa fuqi si
krymbi!
Rashë — por zgjova nga gjumi botën të tërë —
miliona njerëz tash me drojë dëgjojnë të rënat e zemrës
sime që po vdes.
miliona njerëz tash me dridhje ndalin frymën e ngrehin
grushtin —
Liri! Fashizmit vdekje! Liri!
Rashë — por rashë për Liri!

## FISHEKZARI

I mbështjellur misteriozçe me gunë Shpirti i të Gjitha
Sendeve ndalon hapin,
me fshehtësi të stërpikura rrugët dialektike kthejnë majtas:
kobshëm krye qesin tymtarët e vdekur të fabrikave, në qiell;
kërcnuese, të heshtura sirenat fishkëlluese
dhe lokomobilat dinamo-maqinat
dhe volto-metrat —
t'shtanguar
janë ndalur.

Ngadalë
si dridhja memece e perëndimit të diellit
vjen nata apokaliptike, dhe —
e pabesueshme!
si hije resh nxjerr gjuhën mbi të gjitha gjerat
Kundërthënia e paepur,
duke rrënuar me forcë mamuti rrufepritësat e botës!
Kundërthënia!
Pesëdhjetë milionë vuajnë nga uria,
e bota mbytet në bollëk;
pesëdhjetë milionë janë të tepërt në këtë planet
dhe ata mund të shpërngulen në Mars, në kontinentin e
gjashtë dhe të shtatë,

vetëm jo këtu,
vetëm jo në poret e planetit Tokë,
ku secila pëllëmbë është
objekt
i profitit
të zotit të arit,
apo këtu,
ku palcën e tokës ballkanike
thith ari francez!
Të gjitha gjerat janë bërë nyjë definitive!

Në qiell shkëlqejnë reflekset e zjarreve t'largta,
dridhet rruzulli kurrizdalë —
e strukur thellë në ndërdije
gatitet t'flakrojë
dhe çan trurët ideja vigane e Ndërrimit Përfundimtar,
e Shthurjes përfundimtare
dhe e Zgjidhjes përfundimtare —
shiko!
nga periferitë me erë myku e tymi, nuk shpërthen

strofa filantropike
por urrejtja!

Përplasja tinzake ushton mahnitshëm —
Zgjidhja përfundimtare me mall dinamiti
mbaron parahistorinë e botës —
ejani këtu!
bij të çelikut,
të furrave të mëdha koksi,
bij të barkut të dheut
dhe të dinamo-maqinave vigane —
këtu, ejani, ndërtues!

Fantazm'e zotit të Qetësisë e të Rendit është minuar,
zotëri perëndia po mbytet në gërçin e artë,
në Val Strit mbretëron paniku —
fishekzari madhështor i kundërthënieve
jua zbulon rrugën, rrugën e kontinentit të ëndërruar qysh moti,
zoti i vjetër është i paaftë për gjera të reja e rend të ri
dhe ka rënë në kurthën dialektike —
më timon, ndërtues,
drejt në kontinentin e gjashtë!

Mjerimi kthen faqen tjetër të veten —
çfarë ankese, ritmi, apo vaji!
Flakë!
Qielli digjet flakë!
Shkëndijat e fishekzarit të mrekullueshëm pergjakin qiellin,
nga ana e lindjes shpërthen agimi,
del drita —
në hirin e kundërthënieve të ditës
qëndron udhërrëfyesi —
dhe Njeriu vigan
me krah, hekur e rrufe
ndërton —
Botën e Re!

Shikoni!
Shikoni!

Hapni sytë,
veshët
dhe gojën!

Këtu ejani të gjithë:
krahë,
mendje,
mendim preciz —
guxim!

Nuk është se qielli në shkëlqimet e mbrama të diellit
përgjaket çoroditshëm,
nuk janë ato pasqyra uji dhe trillime të ngjashme
budallenjsh të papunë,
kjo është agonia e një rendi që po shuhet,
thyerje e shpartallim
shenjë misterioze e atyre që pa durim presin ndërrimin
është çlirim i gjithmbarshëm
në ne,
jashtë nesh,
për herë të fundit
përgjithmonë!

Shikoni!

Po agon!
Në kundërthënie!

## NJË PUNËTORI

Të jeshë njeri, të keshë gjak të ngrohët,
të mendosh me kokë dhe të punosh me duar
dhe prapë të jeshë gjësend i vdekur,
tërë jetën edhe natën edhe ditën
të punosh dhe të mundohesh
dhe prapë të jeshë i uritur e i vuajtur!

Punëtor — mundçar:
kurrgjë të mos keshë, për çdo gjë të vuajsh,
e ti dhe vëllezërit tu çdo gjë të krijoni!
Pallate të ndërtosh
e të jetosh në bodrum —
nga djepi e deri në varr
rob të jeshë.
Nga mundi juaj tjerët të jetojnë!

O, vëlla! Pështyje këtë farë jete!
Me vëllezërit, tu, me mundin tuaj
shkatrroni këtë botë mizore
dhe krijoni një botë të re —
një botë vëllazërore!

# A NUK ISHIM. . .

A nuk ishim, a nuk ishim
dy pëllumba t'bardhë si bora —
që fluturojnë lartë e lartë?

Kush na i theu, kush na i theu
krahët e bardhë, që u rrëzuam?

A nuk ishim, a nuk ishim
dy trendafila t' kuqrremtë,
që pranë njeri-tjetrit rrinim?

Nga na doli, vallë, nga doli
ferra që na ndau kështu!

A nuk ishim, a nuk ishim
dy shokë-besnikë, besnikë —
një shpirt, një mendim, a s'kishim?

Si piku kështu, vallë si piku
helmi që na helmoi shpirtin!

A nuk ishim, a nuk ishim
një shikim e dy sy vetëm,
n'ditë t'nesërme të dy drejtuar?

Kush bëri kështu, vallë kush bëri
të jemi nesër — n' anë t'kundërta!

A nuk ishim, a nuk ishim
gëzim i madh për njëri-tjetrin,
gëzim  flakërues që u shua?

Si u bë, medet, si u bë
halë n'sy t'kemi njëri-tjetrin!

## KOÇO RACINI

Emri i poetit është Kosta Apostoll Solev; R a c i n është pseudonimi poetik, të cilin e mori edhe si mbiemër të vetin, e që në të vërtetë ishte emri i femrës që dashuronte; ajo quhej Rahilke — Race. Koço lindi më 1909 në Veles të Maqedonisë. Varfëria e familjes e detyroi ta braktisë shkollimin qysh në klasën e dytë të gjimnazit. Punoi një kohë me t'atin si vorbëtar, e më vonë në Shkup punoi në gurore. Jetoi një kohë të shkurtër edhe në Beograd e në Zagreb, por, jashtë Velesit, më së shumti në Shkup. Lexonte shumë, veçanërisht literaturë revolucionare marksiste. U bë aktivist i dalluar i rinisë komuniste dhe punoi me përkushtim të plotë. Gjithë krijimtaria e tij letrare përshkohet thelbësisht nga fryma revolucionare e komuniste. Duke qenë bir puntori të varfër e edhe vetë punëtor, Racini tërë aktivitetin e tij dhe krijimtarinë e tij i vuri në shërbim të çështjes punëtore dhe të shtresave të varfëra, i drejtoi në luftë për të drejtat elementare njerëzore të klasës punëtore dhe të shtresave të varfëra.

Vjershën e parë B i j t e v a r f ë r i s ë e botoi më 1928 në revistën „Kritika" të Zagrebit, në moshën njëzetvjeçare. Më 1930 revista „Snaga" e Sarajevës ia botoi poezitë: M a q i n ë s s ë ç e l i k t ë , N ë m b r ë m j e , N g a f a b r i k a . Më 1931 në revistën „Literatura" botoi një punim për Hegelin. Po në këtë vit shkroi dhe disa proza të shkurta, novela, dhe filloi edhe prozën e gjatë, romanin A f i o n i , të cilin nuk e mbaroi. Për shkak të aktivitetit revolucionar në Shkup në vitin 1934 u burgos dhe u dënua me

dy vjet burg. Pas lirimit nga burgu, më 1936 Racini shkroi vetëm në gjuhën maqedone, e jo më në serbokroatishte siç veproi më parë, kryesisht. Më 1939 botoi në Zagreb në maqedonishte përmbledhjen e poezive me titullin simbolik A g i m e t e B a r d h a , e cila shënoi kulmin e të arriturave të Racinit poet.

Më 1943 Racini doli partizan dhe punoi një kohë në agjitprop në gazetën „Ilindenski pat". Më 13 qershor të po atij viti u vra tragjikisht, padashtas, nga një shok i tij, që bënte roje.

## DY FJALË RRETH POEZISË SË KOÇO RACINIT

Kur flitet për letërsinë e popullit maqedon para Luftës së Dytë Botërore përmendet, zakonisht, letërsia popullore e tij. S'ka dyshim se ky popull i vogël e ka të begaçëm thesarin folklorik përgjithësisht, sikurse, edhe popujt fqinjë të tij, pra edhe letërsinë popullore. Por ndonëse jetoi në rrethana të një prapambetjeje të madhe, të dhunshme, ndonëse qe i penguar nga vështirësi të mëdha objektive, ky popull ka edhe një histori të letërsisë së shkruar, sadoqoftë ajo modeste në kuptimin sasior dhe cilësor. Kjo letërsi, marrë në një kuptim të gjerë, fillet i pati relativisht të hershme, por zhvillimin me ndërprerje të gjatë; qe, pra, pa një kontinuitet, i cili do të ndikonte pozitivisht edhe në aspektin cilësor. Këndej edhe vonesa e zhvillimit të saj në shumë aspekte që e nxjerr relativisht të varfër krijimtarinë e popullit maqedon në lëmin e letërsisë artistike deri në periudhën e pasçlirimit.

Por kur të kemi parasysh edhe folklorin maqedon edhe letërsinë artistike maqedone (madje, edhe deri në Luftën e Dytë Botërore), mund të shihet qartë se begatia shpirtërore e emocionale dhe aftësia krijuese e këtij populli, të krahasuara me të popujve të tjerë, nuk qenë inferiore, por në rrethana të caktuara historike e shoqërore nuk patën mundësi zhvillimi normal, sidomos letërsia e shkruar. Këto që u thanë mund të dëshmohen shumë mirë nga shkalla që arriti në art e në kulturë përgjithësisht populli maqedon në periudhën pas çlirimit.

Populli shqiptar, i cili nuk ndikoi kurrë gjatë historisë së tij negativisht në proceset pozitive të zhvillimit të popujve fqinjë, po përkundrazi, prore pozitivisht, ka arsye të krenohet për luftat çlirimtare, si kundër pushtuesve otomanë, ashtu edhe kundër pushtuesve fashistë, lufta këto që ndikuan shumë pozitivisht edhe në çlirimin e popujve të tjerë të Ballkanit. Popullsia shqiptare që bashkëjetoi shekuj me radhë me popullin maqedon dha kontribut të madh veçmas në Kryengritjen e Ilindenit, rreth një decenje e gjysmë para se të formohej Jugosllavia e e Versajes, kur në qeverinë e Nikolla Karevit prej gjashtë antarësh kishte dy antarë, krahas dy maqedonëve e dy vëllehëve. Por një ndihmesë të veçantë popullsia shqiptare e dha në Luftën e Dytë Botërore kundër okupatorëve nazi-fashistë. E, siç dihet, si rrjedhim pikërisht i kësaj lufte, populli maqedon shënoi një zhvillim të madh të gjithanshëm dhe çliroi e ngriti të gjitha fuqitë krijuese të kombit, duke u shtyrë kështu, brenda një kohe të shkurtër, thellë edhe në art, shkencë, kulturë.

Pra, në e pastë shkruar Përliçevi poemën „*Skenderbeg*" në greqishte, e pastaj përkthyer në maqedonishte; në e pastë filluar, p. sh. Racini krijimtarinë e tij poetike në serbokroatishte, që më vonë t'ja kthejë e të shkruajë në maqedonishte, kjo flet edhe për gjendjen e palakmueshme të popullit maqedon në të kaluarën, e cila qe shkaku kryesor që ky popull nuk mundi ta shprehë më parë gjithë begatinë shpirtërore e aftësinë krijuese edhe përmjet letërsisë së shkruar.

Megjithatë, në historinë e letërsisë maqedone dhe të kulturës së atij populli do të ruhen emrat e vëllezërve Milladinov, emri i Rajko Zhinzifovit, i Georgi Pulevskit dhe i Gligor Përliçevit, që në shekullin XIX e pasuruan thesarin shpirtëror maqedon.

*
* *

Shkrimtari më i dalluar maqedon i shekullit XX deri në Luftën e Dytë Botërore qe padyshim Koço Racini. I lindur më

1908 në Veles, Kosta Apostollov-Solevi qe i vogël për ta mbajtur mend robërinë otomane, por e ndjeu thellë shtypjen e regjimit monarko-fashist në Jugosllavinë e paraluftës. Dhe këtë shtypje e ndjeu dyfish: në rrafshin nacional dhe në rrafshin social. E, procesi i zhvillimit e i pjekurisë shoqërore e politike të Koço Racinit, i formimit të pikëpamjeve të tij materialiste, si dhe procesi i zanafillës e i zhvillimit të krijimtarisë artistike të tij bie pikërisht në kohën e sundimit të borgjezisë serbo-kroato-sllovene të Jugosllavisë midis dy luftave botërore.

Koço qe bir i një vorbëtari të varfër dhe varfëria e detyroi ta lerë shkollën në klasën e dytë të gjimnazit e të punojë një kohë me t'atin, e më vonë një kohë edhe si punëtor fizik në Shkup e në vende të tjera. E njohu dhe e ndjeu thellë jetën plot vuajtje të fshatarit maqedon dhe të punëtorit përgjithësisht dhe kjo njohje la mbresa të pashlyeshme në jetën dhe në punën e tij: në një anë e bëri luftar aktiv politik; në anën tjetër bëri që gjithë krijimtaria e tij të përshkohet esencialisht nga klasorja. Interesi i klasës së cilës i takonte u bë pikënisje dhe qëllim i aktivitetit të tij në jetën politike dhe në krijimtari. Mungesën e shkollimit të rregullt njëfarë dore e kompensoi me një vullnet të madh për lexim e studim, dhe u ngrit kështu e u aftësua të transponojë artistikisht bukur me sukses, posaçërisht në vargje, njohjen e jetës në kuptimin më të gjerë, njohjen që kishte arritur dhe po arrinte.

Racini e merrte si shumë të rëndësishëm studimin dhe përgjithësisht punën për ngritjen e shkrimtarit. Jordan Leovi në artikullin „Koça Racini mbi letërsinë" shënoi, në mes tjerash, edhe këto fjalë të Racinit: „Njeriu duhet të studjojë shumë, duhet të mësojë që të ketë qëndrim të vetin, dhe nga ai qëndrim të dalë siguria me të cilën mund të harmonizohet rrjedha e ngjarjeve e botës së jashtme me pasqyrimin e tyre në ne... Pastaj, për idenë duhet të gjendet fjala e vërtetë, e për fjalën-ideja e vërtetë. Kështu në literaturë arrihet harmonia të cilën e ndeshim te shkrimtarët e vërtetë... „Këto pikëpamje zgjojnë asociacione shumë të gjalla me disa pohime të Gorkit dhe jo vetëm të tij.

Pikëpamjet e Racinit që kanë të bëjnë me idenë e me gjuhën, e që diheshin edhe para tij, reduktojnë, sado që në elementet më të rëndësishme, komponentet që përbëjnë tërësinë e elementeve të një krijimi të mirë poetik. Raportet në të cilat janë vënë aty nocionet *ide* dhe *fjalë*, edhe te Racini, pra synojnë të shprehin unitetin e brendisë dhe të formës. Me gjithë kushtëzimet e ndarjes së tyre, me gjithë insistimin për unitetin e tyre theksimi i njërës „në dëm" të tjetrës që praktikisht është i shpeshtë në procesin e analizës konkrete, qe bërë gati tradicional, ndoshta pa u pasë vërejtur sa duhet subjektivja dhe roli i saj në këtë mes. Sot, ndërkaq, po bëhet mbizotërues mendimi se „Dualizmi i formës e i brendisë duhet të zëvendësohet nga nocioni i idesë që realizohet në strukturën adekuate dhe nuk ekziston jashtë strukturës. Struktura e ndryshuar i sjell lexuesit apo shikuesit ide tjetër. Nga kjo rrjedh se një vjershë nuk ka „elemente formale" në kuptimin i cili zakonisht vihet në këtë nocion. Vjersha është — kuptim i ndërtuar në mënyrë komplekse. Të gjitha elementet e saj janë elemente kuptimore... Ato shprehin brendi të caktuar". Për brezat që janë mësuar të gjykojnë pak më ndryshe, vetë analiza e mbështetur në këtë gur themeltar paraqet një vështirësi dhe një lirim në procesin e analizës bëhet hap pas hapi, por kjo kurrsesi s'do marrë si ndonjë e keqe e madhe.

*

* *

Racini është themeluesi i poezisë së re maqedone. Njëherazi është njëri nga plejada e shquar e shkrimtarëve socialë jugosllavë të periodës midis dy luftave botërore. Në mos pastë mundur t'i sjellë asaj rryme ndonjë begatim në ide që të shprehej edhe përmes varietetit tematik, në mos e pastë arritur shkallën e mjeshtrisë së shprehjes poetike të një numri poetësh e shkrimtarësh që i takonin kësaj rryme, poezisë maqedone i so-

lli të re edhe në ide edhe në shprehje, e popullit maqedon edhe ndihmesë për stabilizimin e përdorimit të gjuhës maqedone në krijimtarinë artistike; kurse letërsinë sociale jugosllave e begatoi me një sërë imazhesh të jetës së rëndë të popullit maqedon, midis dy luftave, e begatoi me një përjetim besnik e të sinqertë të vuajtjes e të mundimit të shtresës e të klasës së cilës i takonte, me një sensibilitet poetik e me një shkarkim temperament emocionesh. Këto elemente kompensuan deridiku relativitetin e varietetit tematik dhe të begatisë së shprehjes artistike. Stevan Gallogazha, i cili pati me të madhe dorë në afirmimin e shkrimeve të Racinit si dhe të Racinit vetë, shkroi ndër të tjera:"... Një ditë filloi të shkruajë. Shkruante ç'kishte ndier e ç'kishte parë vërtet. Shkruante me stilin e klasës së vet — jo sipas kallëpeve të formave të deriatëhershme, me ironi e protestë të madhe dhe me besim të madh në një jetë të ardhme më të mirë".

Bir i ndërgjegjshëm i klasës së shtypur të popullit të shtypur, Racini nuk ka pasur si të mos e vërë në qendër të meditimeve e të preokupimeve të tija pikërisht jetën e shtresave të varfëra të atij populli, të cilën e ka njohur më së miri dhe e ka ndier më së thelli, duke e pasë përjetuar vetë. Si rrjedhim, Racini dha një sërë tabllosh e karakteresh lirike që gjithsesi mbeten si vlerë e kohës kur shkroi. Tabllot e jetës së rëndë, e në momente tronditëse të punëtorit e të fshatarit të varfër i përshkon prore një ndjenjë e thellë optimizmi dhe një besim i madh në ditët e bardha që do të vinin. Popullit maqedon ato ditë i erdhën, por Racini që i ëndërroi, i njelli e i joshi aq shumë, nuk i pa.

Poezia e Racinit është maksimalisht e angazhuar. Poezi, e cila të jetë vërtet poezi dhe të jetë e paangazhuar, nuk ka, të paktën jo në kuptimin e kulluet të fjalës. Thënë si për trup dhe me rrezik që të merret edhe si vulgarizim, puna është se: *si për çka* dhe *për kë* angazhohet ajo. Pastaj, puna është te thellsia e njohjes, te aftësia e shfrytëzimit të begatisë potenciale semantike të fjalës në tekstin artistik, te mjeshtria e thurjes e e ndërtimit, te luciditeti e spontaniteti i paraqitjes, te fuqia e imagji-

natës, e invencionit, e kontemplacionit, te njohja e teknikës, te varieteti e shkathtësia e përdorimit të figurës, me një fjalë: te talenti e dija, e jo te angazhimi apo „mosangazhimi". Në këtë kuptim poezia e Racinit pa dyshim mund të syzohet, ka kufinjt e vlerës, e më butë këtë e tha Mitrevi kështu:" ... nuk mund të flitet për fakturë moderne të shprehjes në krijimtarinë e Racinit, por për modernen e sensibilitetit të tij poetik, sigurisht se po".

Në momente poezia e Racinit është bukur e fuqishme. Ç'është ajo që e bën të tillë? E vërteta jetësore e ndier thellë, e pikturuar poetikisht-fuqishëm në ato tabllo e karaktere lirike, autentikja e mbresave e e njohjes dhe progresivja, e njerëzorja e tendencës.

Koncentrimi në studimin e strukturës së vargut, të poezisë, pati si rrjedhim edhe një thellim e depërtim të frytshëm në një varg elementesh që më parë trajtoheshin si relativisht të rëndësishme, e, madje, ndonjëherë edhe si irelevante, nga njëra anë e nga ana tjetër, si rezultat i këtyre hulumtimeve u pa qartë lidhnia e pandashme e fakturës me kuptimin, idenë. Por mbështetja ekskluzive në idenë, kuptimin që jep struktura e dhënë është herë-herë i pamjaftueshme ose relativisht e pamjaftueshme për një perceptim të plotë e të drejtë të idesë si rezultatë të kompleksit të informatave. Për krahasim, i cili mund të jetë i kundërshtueshëm, por për ne në këtë moment i bindshëm, po i bëjmë një parafrazim një vendi të Lotmanit, e pikërisht lidhur me vlerën që sjell informata e re në fenomene të caktuara brenda strukturave të caktuara. Kështu, në qoftë se në rrethana elementesh të tjera të njëjta, rima homonimike për nga vlera reale poetike është superiore në krahasim me rimën tautologjike pikërisht për shkak të informatës së re, po na duket se ky konstatim i saktë për këtë dukuri është i vlershëm dhe i zbatueshëm në suaza më të gjera, edhe për elemente që janë jashtë strukturës së dhënë dhe kanë të bëjnë me të vetëm tërthorazi. Kjo sidomos kur dihet se informatat e reja shpesh janë të nevojshme, e herë-herë të domosdoshme që një realizim i dhënë

artistik të mund të kuptohet më lehtë e më mirë, apo, madje, thjeshtë, të mund të kuptohet.

Është e mundshme që në rrethana në të cilat lexuesi nuk e ka idenë, të paktën relativisht të plotë të shfrytëzimit të pashpirtë, të realitetit historik të popullit maqedon në një etapë të jetës së tij, pastaj, të vetë jetës së poetit etj. poezia e Ra. cinit të peshojë shumë më pak, ose më pak, në sytë e në vetëdijen e lexuesit. Forca e shprehjes poetike të Racinit në një pjesë të mirë të sajën mbështetet pikërisht në ato njohje dhe të ndieme. Përjashtimi i tyre zbeh percetimin e plotë të veprës së dhënë dhe të vlerës reale të saj. Sido që të jetë, krijimtaria letrare e Racinit mbetet si një vlerë e papezullueshme në historinë e kulturës së popullit maqedon, sadoqoftë efekti i saj i plotë i kushtëzuar nga rrethana në të cilat ajo lindi.

*

* *

Vepra që e vendosi Racinin në ballë të letërsisë së re maqedone si themelues të saj dhe që e radhiti në vargun e emrave të njohur jugosllavë të poezisë sociale midis dy luftave botërore është *Agimet e Bardha*. Botimi i këtij përmbledhjeje poezish, që u botua, të thuash, ilegalisht në Zagreb më 1939 (e që u ndalua menjëherë) jehoi fuqishëm në opinionin jugosllav në mbarim të viteve '30. E pritur mirë në opinionin progresiv jugosllav të kohës, vepra u prit me mllef e sarkazëm në qarqet reaksionare. Por për popullin maqedon botimi i *Agimeve të Bardha* shënoi një fitore edhe në planin e përpjekjeve për çlirim nacional me vetë faktin se u shkrua e u botua në maqedonishte në rrethana specifike që po përjetonte ky popull.

Lidhur me zymtinë e shumë tabllove të Racinit. Mitrevi shkroi ndër të tjera: „Sikurse çdo poezi proletare — edhe ajo e Racinit lindi me një ndiesi të fuqishme për anët e errta të

jetës..." Shumë nga vjershat e përmbledhjes „*Agimet e Bardha*" e dëshmojnë këtë pohim: njëherë pikturohet në atë përmbledhje thjeshtë, por besnikisht jeta e rëndë e mundimi i pafund i punëtorit me tone të dhimbshme që këmbehen me një legurë revolti e urrejtjeje; herën tjetër pasqyrohen fuqishëm përjetimet e prodhuesve të vuajtur në tabllo të cilat ndërrohen me imazhet e mundit të madh të derdhur në procesin e prodhimit dhe të tronditjes së brendshme për shfrytëzimin, për pagën e mjerueshme në emër të shpërblimit të punës së mundimshme; herë, bukur me sukses, veçmas në disa nga vargjet jepet rrjedha tragjike e varfërisë e e punës së mundimshme e të rrezikshme; herë shpërthen fuqishëm kontrasti midis ndjenjës bujare të dashurisë për tokën e pezmatimit kundër shfrytëzimit; herë me tone burrërore e kuptim të thellë arsyetohet përleshja e përgjakshme, e paevitueshme, që po afrohej, etj.

Revolti kundër shtypjes e shfrytëzimit, flakja e vetëdijshme e fatalizmit dhe mospajtimi me gjendjen ekzistuese, toni kryengritës, thirrja për përmbysjen e rendit shfrytëzues, vizioni i barazisë e i lirisë pas ndërrimeve shoqërore rrënjësore etj. përbëjnë komponentën themelore ideore të poezisë së Racinit. Në vjershën *Ditët* Racini shpërthen plot mllef:

*Lind njeri — e skllav bëhu,*
*lind' njeri — e shtazë bëhu,*
*si kafshë puno ti tërë jetën*
*për të tjerë, për prona t'huaja.*
*Për pallate t'huaja t'bardha*
*mihi vetes varr të zi!*

Vjersha *Tatunço* është njëra ndër krijimet më të suksesshme poetike të Racinit. Një trajtim poetik në të cilin shkrihen e sublimohen ndiesi të thella njerëzore: përkushtimi i plotë ndaj çështjes së popullit dhe flijimi koshient i çdo kënaqësie të jetës që nuk është luftë për çlirimin e popullit; një dëshmi e mrekullueshme e ngadhnjimit të plotë të ndjenjës altruiste

mbi çdo ndjenjë tjetër që në një situatë të dhënë historike nuk është altruizëm i kulluet. Ndryshe nga ç'ë vërehet në shumë vjersha të tjera, në këtë vjershë nuk ka as urrejtje, as mallkim, as mllef, as kundërshti të theksuar e temperament kryengritës, as dhimbje e pikëllim; nuk derdhet aty as vrer as helm, nuk ka as thirrje as klithje, as buçimë e tronditje: vendimi më i rëndësishmi që mund të marrë njeriu për vetveten, për qenien e tij, është shqiptuar në atë poezi qetë e thjeshtë. Ka diçka madhështore e njerëzore në këtë krijim që perceptohet jo vetëm përmes fjalës, por të paktën po aq, të themi, përmes një intonimi në të cilin si të ishin shkrirë burrërorja e krenarja zotëruese me mbi një ndjenjë melankolie të lehtë si ndonjë jehonë mezi e diktueshme e dhimbjes e e fatales:

*Dhe ditët e rinisë sime*
*nëpër shtigje e ngushtica*
*plot hidhërim n'i paça derdhur —*
*pa shikomë njëherë në sy:*
*a ishe ti që këndoje:*
*„kaçakun s'e ushqen nëna...”*
*Dhe në shtëpi në mos vdeksha,*
*por atje ku rënkon qielli,*
*ku shkreton zjarri i luftës,*
*dritë pastë, thuaj, shpirt'i tij —*
*vërtet ishte shpirt njeri.*

Një qetësi e tillë rrezaton vetëm nga bindja e thellë në drejtësinë e plotë të misionit të lartë, nëse këndi i shikimit është i një n j e r i u të vërtetë, i një proletari të vërtetë. Mitrevi për këtë vjershë tha se është „një rrëfim i sintetizuar i më së tronditshmes, por edhe i më së bukurës në analin e një historie të rëndë të një populli”.

Duket se puna e mundimshme rreth tokës e preokupoi Racinin poet, gati-gati sa puna e punëtorit në fabrikë apo ngjeti. Edhe këtë ballë të jetës duhet ta ketë njohur mirë e ta ketë përjetuar së afërmi. Jeta e fshatarit të varfër e e punuesit të

varfër të tokës qe objekt i shpeshtë i persiatjeve të këtij vjershtori. Por, jetën e v j e l ë s v e  t ë  d u h a n i t sikur e ndjeu më shumë dhe e pikturoi me ndiesi më të thella. Në vjershën *Vjelësit e duhanit* këmbehen deskripcioni e lëvizja përmes vargjesh që duhet të pasqyronin oscilimet e brendshme, që rrjedhin natyrshëm nga kundërthënia e mundit të madh e e shpërblimit të mjerë. Këmbimin e statikës e të dinamikës dhe gjallërinë që ka vjersha pa marrë parasysh ngjyrat e vrugta, Racini i realizoi këtu sidomos përmes ritmit dhe përmes kontrasteve në rrafshin semantik. Krahas sintagmave të çiltëra: *natjeve vesore, agimeve t'freskëta, fushat pjellore etj.* qëndrojnë fjalët e sintagmat: *të ftoftë, mundim, djersë, fytyra t'zbehta, veremin e verdhë, kërrusur gërmuç, t'lodhur t'kapitur* etj., pra një arsenal i tërë njësish që me kuptimet e tyre në tekstin poetik edhe e paraqesin me ngjyra shumë të mbyllta jetën e asaj shtrese, edhe e dendin atmosferën emocionalisht dhe e ngarkojnë imazhin e jetës së mundimshme me ndiesi revolti, urrejtjeje dhe dëshire të fuqishme për ndërrime rrënjësore:

*Natjeve vesore, agimeve t'freskëta*
*në fushat pjellore kërrusur gërmuç,*
*t'lodhur e t'kapitur duhanin ne vjelim.*
*Këput fletë pas flete,*
*rendo fletë pas flete*
*me lëvizje t'buta, me zemër të shkretë,*
*o, bujk i mjerë, radhite çdo fletë,*
*dhe n'vargun e gjatë kokrrat e djersës*
*dhe shpresën me mallkim e mjerim të blertë,*
*me shikim të mekur në sy të turbulluar*
*nëpër gjethe t'njoma të verdha si ari —*
*këtë legjendë të hidhur të jetës së mallkuar*
*radhite, — këtë legjendë memece, e pra, kaq të qartë.*
*Pra, a po e di?..*

Ndoshta pse piktura e jetës e e punës së vjelësave të duhanit e dhënë ashtu e përgjithësuar jo vetëm le mbresën e abstra-

ktes, por edhe perceptohet disi ashtu, kurse po ato preokupime të Racinit në vjershën *Lenka* që ndjekin fillin tragjik të një individi, perceptohen më konkretisht, për këtë, pra, ndoshta, kjo vjershë përjetohet në momente më intenzivisht. Dramatikën e dhënë përmjet një gradacioni tri shkallësh në këtë vjershë, që duhej të ishte më tepër lirike se epike, elementi narativ disi e zvetnon, por vargu i fundit që është edhe poenta e vjershës është vërtet i fuqishëm:

*Dhe natën kur henëz'e re*
*me mëndafsh varrin ja mbuloi,*
*atëças një puhi e lehtë*
*plot dhimbje, pikëllim, zë lëshoi:*
*Përse, vallë, përse më mbeti*
*e paendur këmish'e bukur?*
*Këmisha ishte e dhëndërrisë...*"

Në ciklin *Fishekzari* këtu u shënuan disa nga vjershat në të cilat u dhanë tabllo herë lirike, herë liriko-epike të jetës së klasës punëtore në kohën kur shkroi Racini. Duke pasë qenë Racini edhe vetë një punëtor i varfër qysh në rininë e hershme të tij, mbresat nga ajo jetë i kishte edhe shumë të gjalla edhe burimore, prandaj edhe elementi që e shquan poezinë e tij me këtë tematikë nga e shkrimtarëve të tjerë socialë që s'ishin vetë punëtorë fizikë, është pikërisht autenticiteti i përjetimeve që u shpraz në krijimtarinë e tij. Dhe ky është gjithsesi një element që nuk mund të abstraktohet kur gjykojmë për poezinë e Racinit. Por mbetet edhe mjaft në poezinë e tij që nuk është krejt poezi. Kjo vërehet sidomos në ato disproporcione që krijohen kur Racini ideolog ia shkon Racinit poet i programi — thellësisë së njohjes dhe fuqisë së shprehjes poetike. Vende-vende spontanitetin e natyrsinë e kanë zëvendësuar theksimi i tepruar i një ngjyre të zezë që le mbresën e një doze artificialiteti, pastaj deklarativizmi e patetika e paqëlluar, etj. Por krejt këto nuk sollën vulgarizime në vjershën a tregimin e tij. Përkundrazi, Racini disa herë ia doli edhe të ngritet në shkallën e një poeti social të kohës e të vendit.

Në fund të këtij parashtrimi të përmendim edhe se Racini shkroi edhe nja tetë novela, punoi në romanin *Afioni,* i cili mbeti vetëm në disa fragmente, pa u kryer, shkroi nje punim kritik për pikëpamjet filozofike të Hegelit. Por përmbledhja e poezive *Agimet e Bardha* shënon thelboren e krijimtarisë së tij dhe shkallën më të lartë në të cilën arriti Racini poet. Duke folur pikërisht për këtë moment dr. Aleksandar Spasov në punimin *Razvojni pat na Racina* tha në mes të tjerash: Në të vërtetë, pa një shikim të tërësishëm të spektrit të gjerë të preokupimeve krijuese të Racinit kurrsesi nuk mund ta kemi nje pasqyrë të saktë dhe të plotë për të si krijues; por vepra që la gjurmët më të thella në periodën kur po zente fill literatura bashkëkohore maqedone, janë *Agimet e Bardha.* Edhe si shfaqje e një situate të dhënë historike, edhe si realizim artistik *Agimet e Bardha* zënë vendin dominues në opusin e Racinit. Në to, të themi kështu, gjejmë Racinin të plotë, gjejmë të gjitha cilësitë e tij, të gjitha përpjekjet, qëndrimet e preokupimet e tij ideore-artistike të shprehura në mënyrën më të kthjellët e më të përcaktuar: hasim ndiesinë e mprehtë të tij për problemet e kohës në të cilën jetoi, hasim Racinin si poet të vërtetë social e revolucionar, Racinin krijues të poezisë së re maqedone".

Dr. Hilmi Agani

## PËRMBAJTJA

